# Si të veproni me fëmijët tuaj që ata të falen?

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

**Përktheu:** Hevzi Kadriu

**Redaktoi:** Redaksia pranë www.klubikulturor.com

2011 - 1432

IslamHouse.com

# ﴿ كيف تجعلون أطفالكم يصلون؟ ﴾

« باللغة الألبانية »

ترجمة: حفظي قدريو

مراجعة: هيئة التحرير لدى موقع "النادي الثقافي"

2011 - 1432

IslamHouse.com

***Si t'i bëni fëmijët tuaj që të falin namazin vetvetiu, pa i nxitur ata fare me fjalë apo polemika?!***

Fëmijët tuaj nuk falen, ata ju kanë lodhur duke i nxitur për namaz!

Ejani pra dhe shikoni se si do t'i ndryshoni ata që të falen vetvetiu bi idhnilah te ala (me leje të Allahut të Lartësuar).

Njëra nga motrat muslimane tregon rrëfimin e saj dhe thotë: "Po ju tregoj se si më ka ndodhur mua kjo ngjarje interesante . Vajza e ime ishte në klasën e pestë të shkollës fillore, shumë vështirë i vinte falja e namazit. I vinte vështirë deri në atë masë saqë një ditë prej ditëve i thashë: "Ngrihu falu, e pastaj e përcolla dhe e pashë se ajo mori sexhaden dhe e gjuajti për tokë. Mua më erdhi keq shumë për këtë gjest të saj. Ajo erdhi tek unë dhe e pyeta: A u fale? Ajo më tha po.

Më besoni se pa vetëdije e godita me shuplakë në fytyrë. Kuptova se bëra gabim, po ai gjest i saj shumë më mundoi, e qortova shumë dhe më pas qava. E këshillova dhe e frikësova me dënimin e Allahut të Lartësuar për ata të cilët nuk falin namazin, por i tërë mundi më shkoi kot, pa kurrfarë suksesi.

Një ditë njëra nga motrat muslimane më tregoi një ngjarje shumë interesante që i kishte ndodhur asaj. Ajo kishte vizituar njërën nga te afërmet e saj. E afërmja e saj ishte jo edhe aq shumë e devotshme, por posa hyri koha e namazit, u ngritën fëmijët e saj dhe menjëherë u falën vetë pa kurrfarë nxitjeje nga ajo apo kërcënimi. U habita për këtë dhe i thashë: Si është e mundur që fëmijët e tu të falen pa i urdhëruar dhe pa i kërcënuar?

Ajo më tha: Vallahi nuk kam bërë diçka tjetër vetëm se para martesës e kam bërë këtë lutje dhe vazhdoj ta bëj atë deri sot. Unë

e mora atë këshillë prej asaj motre muslimane. Fillova t'i lutem Allahut shumë me atë dua që ma tregoi ajo motër. Lutesha me atë dua në namazin e vitrit dhe gjatë gjithë namazeve farze para se të jepja selam si dhe në të gjitha ato kohë ku Muhamedi salallahu alejhi ue selam na ka treguar se janë kohë që Allahu i pranon duatë. Vallahi, vajza e ime prej ditës së parë që kam filluar këtë dua është ajo që vetë na zgjon nga gjumi dhe na kujton namazin, së pari mua pastaj edhe të gjithë vëllezërve të saj. Gëzohem që të gjithë i kushtojnë rëndësi të madhe namazit. Këtë befasi për të mirë e pa edhe nëna ime, kur na vizitoi në shtëpi. Ajo u mahnit kur vërejti se vajza ime ishte ajo që tani vetë zgjohej dhe na zgjonte edhe ne për namaz .

Unë tani e di se ju jeni shumë kureshtarë që ta dini atë dua e cila ndryshon jetën e fëmijëve tuaj. Ajo dua është kjo:

" رَبِّ اجْعَلْنِي مُقِيمَ الصَّلاَةِ وَمِن ذُرِّيَّتِي رَبَّنَا وَتَقَبَّلْ دُعَاء " [إبراهيم40]

(Rabbixh- Alni mukimes  salati ue min dhurr-rrij-jeti. Rab-bena ue tekab-bel du'a).

Në gjuhën shqipe kjo dua ka këtë përkthim: ***"O Zoti im! Më bëj mua nga ata që falin namazin, e edhe prej pasardhësve të mi dhe pranoje lutjen time o Zoti ynë!"*** (El Ibrahim: 40)

Dhe së fundi, pra le të jetë kjo këshillë për të gjithë ju: Mos harroni! Sa më shumë dua, dua, dua, ngase ju e dini shumë mirë se duaja është arma më e fortë e besimtarit.

Ju porosis që këtë këshillë ta shpërndani sa më shumë që të keni mundësi, në mënyrë që të kenë dobi sa më shumë njerëz.

*Dhe në fund, mos na harroni në duatë tuaja.*